# Kush e krijoi universin?

# ush më krijoi mua dhe përse?

من خلق الكون؟ ومن خلقني؟ - ألباني

بيان الإسلام
Bayan AL-Islam

# Kush e krijoi universin? Kush më krijoi mua dhe përse?

# A jam unë në rrugën e vërtetë?

Kush i krijoi qiejt, Tokën dhe krijesat e mëdha në to, të cilat nuk mund të përfshihen?

Kush e krijoi këtë sistem preciz dhe të përkryer në Qiell dhe Tokë?

Kush e krijoi njeriun, ia dha dëgjimin, shikimin, intelektin dhe e bëri të aftë për të fituar dituri dhe për t'i perceptuar realitetet?

Kush e krijoi këtë mjeshtëri precize në pjesët e trupit tënd, të formësoi dhe ta zbukuroi formësimin?

Medito rreth krijimit të qenieve të gjalla me gjithë diversitetin dhe llojllojshmërinë e tyre! Kush i krijoi ato me këto pamje të pakufishme?

Si është i organizuar dhe i qëndrueshëm ky univers madhështor me ligjet e tij, të cilat e rregullojnë atë në mënyrë precize gjatë gjithë këtyre viteve?

Kush është ai që i vendosi këto sisteme që e drejtojnë këtë botë (jetën dhe vdekjen, riprodhimin e jetëve, natën dhe ditën, ndryshimin e stinëve etj.)?

Ky univers, a u krijua vetvetiu apo erdhi nga hiçi? A mos erdhi në ekzistencë rastësisht? Zoti i Lartësuar thotë:﴾

﴿أَمۡ خُلِقُواْ مِنۡ غَيۡرِ شَيۡءٍ أَمۡ هُمُ ٱلۡخَٰلِقُونَ ٣٥ أَمۡ خَلَقُواْ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَۚ بَل لَّا يُوقِنُونَ٣٦﴾

[الطور: 36-35]

"A mos vallë, ata janë krijuar nga hiçi apo mos janë ata krijues të vetvetes?!﴿ A mos vallë ata kanë krijuar qiejt dhe Tokën?! Nuk është kështu, por ata nuk janë aspak të bindur."(Et Tur, 35-36)

Nëse nuk e kemi krijuar veten dhe është e pamundur që të kemi ardhur nga hiçi apo rastësia, atëherë e vërteta e pakontestueshme është se ky univers duhet të ketë një Krijues Madhështor e të Fuqishëm, meqë është e pamundur që ky univers të jetë vetëkrijues ose të ketë ardhur nga hiçi a rastësia!

Pse njeriu u beson ekzistimit të gjërave që nuk mund t'i shohë, fjala vjen, perceptimi, mendja, shpirti, ndjenjat dhe dashuria? A nuk është për faktin se ai i sheh efektet e tyre? Vallë, si mund ta mohojë njeriu ekzistimin e Një Krijuesi të këtij universi madhështor, kur sheh gjurmët e krijesave të Tij, krijimin dhe mëshirën e Tij?!

Asnjë njeri me mend nuk do ta pranonte po t'i thuhej: Kjo shtëpi erdhi pa e ndërtuar askush! Ose t'i thuhej:

Hiçgjëja është ajo që e krijoi këtë shtëpi! Si mund t'u besojnë disa njerëz atyre që thonë: Ky univers madhështor erdhi pa Krijues? Si mund të pranojë një njeri me mend t'i thuhet: Ky rregull preciz i universit erdhi krejt rastësisht?

E gjithë kjo na sjell në një përfundim që është se ky univers ka një Zot Madhështor dhe të Fuqishëm që e administron atë dhe se vetëm Ai është i denjë për adhurim dhe se çdo gjë që adhurohet përveç Tij është e pavlefshme e nuk meriton të adhurohet.

## Zoti, Krijuesi Madhështor

Është vetëm Një Zot Krijues. Ai është Sunduesi, Rregulluesi, Ai që jep jetë dhe shkakton vdekjen; Ai që e krijoi Tokën, e nënshtroi dhe e bëri të përshtatshme për krijesat e Tij; është Ai që krijoi qiejt dhe të gjitha krijesat e mëdha në to, si dhe ia dha Diellit, Hënës, natës dhe ditës këtë rregull preciz, që tregon madhështinë e Tij.

Ai është që na nënshtroi ajrin, pa të cilin nuk kemi jetë. Është Ai që na lëshon shiun dhe na ka nënshtruar detet dhe lumenjtë: është Ai që na ushqeu dhe na ruajti derisa ne ishim fetus në barkun e nënave tona, pa pasur asnjë forcë; është Ai që e bën gjakun të rrjedhë në venat tona që nga lindja deri në vdekje.

# Ky Zot, Krijues dhe Furnizues është Allahu i Lartmadhëruar.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿إِنَّ رَبَّكُمُ ٱللَّهُ ٱلَّذِى خَلَقَ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلْأَرْضَ فِى سِتَّةِ أَيَّامٍ ثُمَّ ٱسْتَوَىٰ عَلَى ٱلْعَرْشِ يُغْشِى ٱلَّيْلَ ٱلنَّهَارَ يَطْلُبُهُۥ حَثِيثًا وَٱلشَّمْسَ وَٱلْقَمَرَ وَٱلنُّجُومَ مُسَخَّرَٰتٍۭ بِأَمْرِهِۦٓ ۗ أَلَا لَهُ ٱلْخَلْقُ وَٱلْأَمْرُ ۗ تَبَارَكَ ٱللَّهُ رَبُّ ٱلْعَٰلَمِينَ ﴿٥٤﴾﴾ [الأعراف: 54]

"Në të vërtetë, Zoti juaj është Allahu, që krijoi qiejt dhe Tokën për gjashtë ditë e pastaj u ngrit mbi Fronin hyjnor. Ai me errësirën e natës e mbulon ditën, e cila e ndjek atë; Dielli, Hëna dhe yjet i përulen urdhrit të Tij. Vetëm Atij i përket Krijimi dhe Urdhërimi. Qoftë bekuar Allahu, Zoti i botëve!"(El Araf, 54)

Allahu është Zoti dhe Krijuesi i çdo gjëje në këtë univers, çfarë shohim dhe çfarë nuk shohim, si dhe çdo gjë tjetër përveç Tij është një prej krijesave të Tij. Allahu është i Vetmi që meriton të adhurohet dhe askush nuk duhet të adhurohet përveç Tij. Ai nuk ka ortak në pushtetin, krijimin, sistemimin e adhurimin e Tij.

Nëse do të supozonim se ka zota të tjerë përveç Zotit të Plotfuqishëm, atëherë universi do të shkatërrohej, për shkak se nuk është e përshtatshme që dy zota t'i

menaxhojnë punët e universit në të njëjtën kohë. Allahu i Lartësuar thotë:

﴿لَوۡ كَانَ فِيهِمَآ ءَالِهَةٌ إِلَّا ٱللَّهُ لَفَسَدَتَاۚ ...﴾ [الأنبياء: 22]

“Sikur në qiej dhe në Tokë të kishte zota të tjerë, përveç Allahut, si qiejt, ashtu dhe Toka, do të shkatërroheshin.”(El Enbija, 22)

## Cilësitë e Zotit, Krijuesit

Zoti i Lartësuar ka emrat më të bukur, që janë të panumërt, dhe Ai ka shumë cilësi madhështore, që tregojnë përsosurinë e Tij. Prej emrave të Tij janë: Krijuesi dhe Allah. Kuptimi i emrit Allah është: Ai që adhurohet denjësisht, i Cili është i Vetëm dhe nuk ka shok. Gjithashu prej emrave të Tij janë: i Gjalli, i Përjeshtmi - Mbajtësi i gjithçkaje, Furnizuesi dhe Bujari.

Allahu i Lartësuar në Kuranin e Madhëruar thotë:

﴿ٱللَّهُ لَآ إِلَٰهَ إِلَّا هُوَ ٱلۡحَيُّ ٱلۡقَيُّومُۚ لَا تَأۡخُذُهُۥ سِنَةٞ وَلَا نَوۡمٞۚ لَّهُۥ مَا فِي ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَمَا فِي ٱلۡأَرۡضِۗ مَن ذَا ٱلَّذِي يَشۡفَعُ عِندَهُۥٓ إِلَّا بِإِذۡنِهِۦۚ يَعۡلَمُ مَا بَيۡنَ أَيۡدِيهِمۡ وَمَا خَلۡفَهُمۡۖ وَلَا يُحِيطُونَ بِشَيۡءٖ مِّنۡ عِلۡمِهِۦٓ إِلَّا بِمَا شَآءَۚ وَسِعَ كُرۡسِيُّهُ ٱلسَّمَٰوَٰتِ وَٱلۡأَرۡضَۖ وَلَا يَـُٔودُهُۥ حِفۡظُهُمَاۚ وَهُوَ ٱلۡعَلِيُّ ٱلۡعَظِيمُ ٢٥٥﴾ [البقرة: 255]

"Allahu! Nuk ka zot tjetër (që meriton adhurimin) përveç Tij, të Gjallit, të Përjetshmit, Mbajtësit të

gjithçkaje! Atë nuk e kaplon as dremitja, as gjumi! Atij i përket gjithçka që gjendet në qiej dhe gjithçka që gjendet në Tokë. Kush mund të ndërhyjë tek Ai për ndokënd pa lejen e Tij? Ai di çdo gjë që ka ndodhur përpara dhe çdo gjë që do të ndodhë pas njerëzve, kurse ata nuk mund të përvetësojnë asgjë nga Dituria e Tij, përveçse aq sa Ai dëshiron. Kursiu i Tij shtrihet mbi qiejt e Tokën dhe Ai nuk e ka të rëndë t'i ruajë ato. Ai është i Larti, Madhështori!"(El Bekare, 255)

Po ashtu, Allahu i Lartësuar thotë:

﴿قُلۡ هُوَ ٱللَّهُ أَحَدٌ ١ ٱللَّهُ ٱلصَّمَدُ ٢ لَمۡ يَلِدۡ وَلَمۡ يُولَدۡ ٣ وَلَمۡ يَكُن لَّهُۥ كُفُوًا أَحَدُۢ ٤﴾ [الإخلاص: 1-4]

"Thuaj: "Ai është Allahu, Një dhe i Vetëm! Allahu është Absoluti, të Cilit i përgjërohet gjithçka në amshim. Ai as lind, as është i lindur.﴿ Dhe askush nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Të!"(El Ihlas, 1-4)

## Zoti, i Adhuruari, është i cilësuar me cilësi të përsosura.

Prej cilësive të Tij është se ai është i Adhuruari, e të tjerët pos Tij janë të krijuar e të ngarkuar me obligime.

Prej cilësive të Tij është se Ai është i Gjalli, i Përhershmi - Mbajtësi i githçkaje. Çdo gjallese në ekzistencë Zoti është Ai që ia dha jetën dhe e solli nga hiçi. Allahu është Ai që e mban atë të ekzistojë, të furnizohet dhe të mjaftohet. Zoti është i Gjallë e nuk vdes dhe është e pamundur që Ai të zhduket. Ai është i Përhershëm, i Cili nuk fle, madje nuk e merr as dremitja e as gjumi.

Prej emrave të Tij është se Ai është i Gjithëdijshmi, të Cilit asgjë në Tokë e as në qiell nuk i fshihet.

Prej emrave të Tij është se Ai është Gjithëdëgjuesi dhe Gjithëshikuesi, i Cili dëgjon çdo gjë dhe sheh çdo krijesë. Ai e di ç'pëshpëritin shpirtrat dhe çfarë fshehin gjokset, dhe Atij nuk i fshihet asgjë, as në Tokë e as në qiell.

Nga emrat e Tij është se Ai është i Gjithëfuqishmi, të Cilit nuk mund t'i shpëtojë asgjë dhe askush nuk mund ta refuzojë vullnetin e Tij; Ai vepron ç'të dëshirojë dhe privon kë të dëshirojë; Ai diçkaje i jep përparësi e tjetrën e vonon, sepse posedon urtësi të përsosur.

Prej emrave të Tij është se Ai është Krijuesi, Furnizuesi (ndërsa prej cilësive të Tij) është Rregulluesi, Ai që i krijoi krijesat dhe i menaxhon ato. Krijesat janë nën grushtin dhe pushtetin e Tij.

Prej cilësive të Tij është se Ai i përgjigjet nevojtarit, ia lehtëson gjendjen të pikëlluarit dhe ia largon brengat. Çdo njeri, nëse bie në ndonjë brengë a shqetësim, medoemos i drejtohet Atij.

Adhurimi duhet t'i kushtohet vetëm Allahut të Lartësuar, sepse vetëm Ai është i përsosur dhe e meriton atë, e jo dikush tjetër. Çdo gjë që adhurohet përveç Tij, adhurohet kot së koti, është e mangët dhe i ekspozohet vdekjes dhe asgjësimit.

Allahu i Lartësuar na ka dhënë mendje që percepton diçka nga madhështia e Tij; na ka rrënjosur një natyrshmëri të pastër njerëzore, që e do të mirën, e urren të keqen dhe ndihet e sigurt kur strehohet tek Allahu, Zoti i botëve. Kjo natyrshmëri e pastër njerëzore tregon përsosurinë e Tij dhe se Ai, i Lartësuari, nuk mund të përshkruhet me cilësi të mangëta.

Nuk i ka hije një njeriu me mend të adhurojë dikë tjetër përveç të përsosurit, e si mundet, vallë, të adhurojë një krijesë të papërsosur si vetë ai ose më të ulët se ai?!

I adhuruari nuk mund të jetë njeri, idhull, pemë ose kafshë!

Zoti është mbi qiejt, i lartësuar mbi Arshin (fronin) e Tij dhe i ndarë nga krijesat. Në Veten e Tij nuk ka gjë nga

krijesat, e as në krijesat e Tij nuk ka gjë nga Vetja e Tij; ai nuk mishërohet e as trupëzohet në diçka nga krijesat e Tij.

Asgjë nuk është si Zoti, Ai është Gjithëdëgjuesi, Gjithëshikuesi. Askush dhe asgjë nuk është i barabartë (a i krahasueshëm) me Të. Ai nuk ka nevojë për krijesat e Tij; Ai nuk fle dhe nuk ha ushqim. Ai është Madhështor dhe nuk mund të ketë bashkëshorte e fëmijë. Krijuesi ka cilësitë e madhështisë dhe kurrë nuk mund të përshkruhet se ka nevojë për diçka ose të ketë mangësi.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ ضُرِبَ مَثَلٞ فَٱسۡتَمِعُواْ لَهُۥٓۚ إِنَّ ٱلَّذِينَ تَدۡعُونَ مِن دُونِ ٱللَّهِ لَن يَخۡلُقُواْ ذُبَابٗا وَلَوِ
ٱجۡتَمَعُواْ لَهُۥۖ وَإِن يَسۡلُبۡهُمُ ٱلذُّبَابُ شَيۡـٔٗا لَّا يَسۡتَنقِذُوهُ مِنۡهُۚ ضَعُفَ ٱلطَّالِبُ وَٱلۡمَطۡلُوبُ ٧٣ مَا قَدَرُواْ ٱللَّهَ
حَقَّ قَدۡرِهِۦٓۚ إِنَّ ٱللَّهَ لَقَوِيٌّ عَزِيزٌ ٧٤﴾ [الحج: 73-74]

"O njerëz, është sjellë një shembull, andaj dëgjojeni atë: "Idhujt që ju i adhuroni në vend të Allahut, nuk mund të krijojnë as edhe një mizë, edhe nëse bashkohen të gjithë për këtë. E, nëse miza u merr atyre diçka, ata nuk do të mund t'ia marrin. I dobët është përgjëruesi (adhuruesi), por edhe ai të cilit i përgjërohen (idhulli)."﴿ Ata nuk e çmojnë Allahun me vlerën e Tij të vërtetë. Vërtet, Allahu është i Fortë dhe i Plotfuqishëm."(El Haxh, 73-74)

# Përse na krijoi Krijuesi Madhështor? Çfarë kërkon prej nesh?

A është e mundur që Allahu i krijoi të gjitha këto krijesa pa ndonjë qëllim? A është e mundur se na krijoi kot, ndërkohë Ai është Urtësiploti e Dijemadhi?

A është e mundur që Ai që na krijoi me kaq saktësi dhe perfeksionim, si dhe na nënshtroi çdo gjë në Qiej e Tokë, të na krijojë pa qëllim ose të na lërë pa përgjigje për pyetjet më të rëndësishme që na preokupojnë, si p.sh.: pse jemi këtu?, ç'ka pas vdekjes?, cili është qëllimi i krijimit tonë?

A është e mundur që të mos ketë dënim për zullumqarin dhe shpërblim për njeriun e mirë?

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿أَفَحَسِبۡتُمۡ أَنَّمَا خَلَقۡنَٰكُمۡ عَبَثٗا وَأَنَّكُمۡ إِلَيۡنَا لَا تُرۡجَعُونَ ١١٥﴾ [المؤمنون: 115]

"Mos vallë, keni menduar që Ne ju kemi krijuar kot dhe që nuk do të ktheheshit te Ne (për t'ju gjykuar)?!"(El Muminun, 115)

Përkundrazi, Allahu dërgoi të dërguar që ne të dimë qëllimin përse ekzistojmë; na udhëzoi si ta adhurojmë, si t'i afrohemi Atij dhe çfarë dëshiron prej nesh. Si mund ta

fitojmë kënaqësinë e Tij dhe na tregoi për përfundimin tonë pas vdekjes.

Allahu çoi të dërguar për të na treguar se vetëm Ai është i denjë për adhurim dhe për të na mësuar si ta adhurojmë Atë; për të na informuar për urdhrat e ndalesat e Tij dhe për të na mësuar virtytet, që, nëse u përmbahemi, jeta jonë do të jetë e këndshme, e mbushur me mirësi dhe begati.

Allahu çoi shumë të dërguar, si: Nuhun, Ibrahimin, Musain dhe Isain) e i mbështeti me shenja dhe mrekulli që tregojnë vërtetësinë e tyre dhe se ata ishin dërguar prej Tij. I fundit prej tyre ishte Muhamedi (paqja dhe bekimi i Allahut qofshin mbi ta).

Të dërguarit e Allahut na treguan qartësisht se kjo jetë është një provë dhe se jeta e vërtetë do të jetë pas vdekjes.

Gjithashtu na treguan se ka Xhenet për besimtarët që e adhuruan vetëm Allahun, pa i bërë shirk (ortak në adhurim) dhe që u besuan të gjithë të dërguarve, si dhe ka Zjarr, të cilin Zoti e përgatiti për jobesimtarët që adhuruan zota të tjerë së bashku me Allahun ose që mohuan ndonjë prej të dërguarve të Tij.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿يَٰبَنِيٓ ءَادَمَ إِمَّا يَأۡتِيَنَّكُمۡ رُسُلٞ مِّنكُمۡ يَقُصُّونَ عَلَيۡكُمۡ ءَايَٰتِي فَمَنِ ٱتَّقَىٰ وَأَصۡلَحَ فَلَا خَوۡفٌ عَلَيۡهِمۡ وَلَا هُمۡ يَحۡزَنُونَ ٣٥ وَٱلَّذِينَ كَذَّبُواْ بِـَٔايَٰتِنَا وَٱسۡتَكۡبَرُواْ عَنۡهَآ أُوْلَٰٓئِكَ أَصۡحَٰبُ ٱلنَّارِۖ هُمۡ فِيهَا خَٰلِدُونَ ٣٦﴾ [الأعراف: 35-36]

"O bijtë e Ademit, kur nga gjiri juaj të vijnë të dërguar që ju shpjegojnë shpalljet e Mia, atëherë ata që ruhen nga të këqijat dhe kryejnë vepra të mira, nuk do të frikësohen e as do të pikëllohen ﴿ Kurse ata që i mohojnë shpalljet e Mia dhe sillen me mendjemadhësi ndaj tyre, do të jenë banorë të Zjarrit, ku do të qëndrojnë përgjithmonë."(El Araf, 35-36)

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿يَٰٓأَيُّهَا ٱلنَّاسُ ٱعۡبُدُواْ رَبَّكُمُ ٱلَّذِي خَلَقَكُمۡ وَٱلَّذِينَ مِن قَبۡلِكُمۡ لَعَلَّكُمۡ تَتَّقُونَ ٢١ ٱلَّذِي جَعَلَ لَكُمُ ٱلۡأَرۡضَ فِرَٰشٗا وَٱلسَّمَآءَ بِنَآءٗ وَأَنزَلَ مِنَ ٱلسَّمَآءِ مَآءٗ فَأَخۡرَجَ بِهِۦ مِنَ ٱلثَّمَرَٰتِ رِزۡقٗا لَّكُمۡۖ فَلَا تَجۡعَلُواْ لِلَّهِ أَندَادٗا وَأَنتُمۡ تَعۡلَمُونَ ٢٢ وَإِن كُنتُمۡ فِي رَيۡبٖ مِّمَّا نَزَّلۡنَا عَلَىٰ عَبۡدِنَا فَأۡتُواْ بِسُورَةٖ مِّن مِّثۡلِهِۦ وَٱدۡعُواْ شُهَدَآءَكُم مِّن دُونِ ٱللَّهِ إِن كُنتُمۡ صَٰدِقِينَ ٢٣ فَإِن لَّمۡ تَفۡعَلُواْ وَلَن تَفۡعَلُواْ فَٱتَّقُواْ ٱلنَّارَ ٱلَّتِي وَقُودُهَا ٱلنَّاسُ وَٱلۡحِجَارَةُۖ أُعِدَّتۡ لِلۡكَٰفِرِينَ ٢٤ وَبَشِّرِ ٱلَّذِينَ ءَامَنُواْ وَعَمِلُواْ ٱلصَّٰلِحَٰتِ أَنَّ لَهُمۡ جَنَّٰتٖ تَجۡرِي مِن تَحۡتِهَا ٱلۡأَنۡهَٰرُۖ كُلَّمَا رُزِقُواْ مِنۡهَا مِن ثَمَرَةٖ رِّزۡقٗا قَالُواْ هَٰذَا ٱلَّذِي رُزِقۡنَا مِن قَبۡلُۖ وَأُتُواْ بِهِۦ مُتَشَٰبِهٗاۖ وَلَهُمۡ فِيهَآ أَزۡوَٰجٞ مُّطَهَّرَةٞۖ وَهُمۡ فِيهَا خَٰلِدُونَ ٢٥﴾ [البقرة: 21-25]

"O njerëz! Adhuroni Zotin Tuaj, i Cili ju ka krijuar ju dhe ata që ishin para jush, që të mund të ruheni (nga të këqijat); i Cili e ka bërë për ju tokën shtresë dhe qiellin

ndërtesë; i Cili prej së larti zbret ujë dhe nëpërmjet tij bën që të rriten fruta si ushqim për ju. Prandaj mos sajoni me vetëdije zota të barabartë me Allahun Nëse ju dyshoni në atë që ia kemi zbritur robit tonë (Muhamedit), atëherë hartoni një sure të ngjashme me atë që ia kemi shpallur atij! Thirrni në ndihmë edhe dëshmitarët tuaj (që i adhuroni) në vend të Allahut, nëse jeni të sinqertëNëse nuk mundeni, dhe kurrsesi nuk do të mundeni, atëherë ruajuni Zjarrit, lëndë djegëse e të cilit janë njerëzit dhe gurët, dhe që është përgatitur për të ndëshkuar mohuesitAta që besojnë dhe bëjnë vepra të mira, përgëzoji me kopshte të Xhenetit, nëpër të cilat rrjedhin lumenj. Sa herë që atyre t'u jepet si ushqim ndonjë frutë e kopshteve, ata do të thonë: "Këtë e kemi ngrënë edhe përpara." Por, atyre do t'u jepen vetëm fruta të ngjashme me ato të Tokës. Në Xhenet ata do të kenë bashkëshorte të pastra dhe atje do të jetojnë përgjithmonë."(El Bekare, 21-25)

## Përse kishte shumë të dërguar të Zotit?

Allahu u ka dërguar popujve të dërguarit e Tij dhe kështu nuk ka pasur ndonjë popull që të mos dërgonte Allahu një të dërguar tek ata, që t'i thërrasë që ta adhurojnë Zotin e tyre dhe t'ua tregojë urdhrat dhe ndalesat e Tij. Qëllimi i të gjithëve ishte të ftonin që të

adhurohet Vetëm Allahu i Lartmadhëruar. Sa herë që një popull fillonte të braktiste ose të shtrembëronte atë që solli i dërguari i tyre, duke u shmangur nga adhurimi i Allahut, atëherë Ai e ngarkonte me detyrë ndonjë të dërguar tjetër për ta korrigjuar këtë rrugë dhe për t'i kthyer njerëzit në natyrshmërinë e pastër e të shëndoshë njerëzore për ta veçuar vetëm Allahun në adhurim.

Kështu, derisa Allahu e përmbylli vargun e të dërguarve me Muhamedin ﷺ, i cili erdhi me fenë e përkryer dhe ligjin e përjetshëm e të përgjithshëm për të gjithë njerëzit deri në Ditën e Kiametit, e cila i plotësoi dhe i shfuqizoi ligjet që erdhën para tij. Zoti i Lartmadhëruar garantoi se kjo fe do të mbijetojë dhe do të ekzistojë deri në Ditën e Kiametit.

## Njeriu nuk mund të jetë besimtar pa u besuar të gjithë të dërguarve

Allahu është Ai që i çoi të dërguarit dhe i urdhëroi të gjithë njerëzit që t'u binden atyre. Nuk ka mëkat më të madh sesa ta refuzojë njeriu shpalljen hyjnore. Medoemos, për të hyrë në Xhenet, duhet t'u besojmë të gjithë të dërguarve.

Është obligim për secilin në këtë kohë që të besojë në Allahun dhe në të gjithë të dërguarit e Tij, si dhe të besojë

në Ditën e Fundit. Kjo mund të bëhet vetëm duke besuar dhe ndjekur të Dërguarin e fundit dhe vulën e profetëve, Muhamedin ﷺ, i cili ishte i fuqizuar me mrekullinë e përjetshme, që është Kurani fisnik, të cilin Allahu e ka marrë përsipër që ta ruajë sa të ekzistojë Toka dhe ç'ka në të.

Allahu tregon në Kuranin famëlartë se kushdo që refuzon të besojë në ndonjërin prej të dërguarve të Tij është jobesimtar dhe përgënjeshtrues i shpalljes hyjnore. Allahu i Lartësuar thotë:

﴿إِنَّ ٱلَّذِينَ يَكۡفُرُونَ بِٱللَّهِ وَرُسُلِهِۦ وَيُرِيدُونَ أَن يُفَرِّقُواْ بَيۡنَ ٱللَّهِ وَرُسُلِهِۦ وَيَقُولُونَ نُؤۡمِنُ بِبَعۡضٖ وَنَكۡفُرُ بِبَعۡضٖ وَيُرِيدُونَ أَن يَتَّخِذُواْ بَيۡنَ ذَٰلِكَ سَبِيلًا ١٥٠ أُوْلَٰٓئِكَ هُمُ ٱلۡكَٰفِرُونَ حَقّٗاۚ وَأَعۡتَدۡنَا لِلۡكَٰفِرِينَ عَذَابٗا مُّهِينٗا ١٥١﴾ [النساء: 150-151]

"Vërtet, ata që mohojnë Allahun e të dërguarit e Tij dhe dëshirojnë të ndajnë Allahun nga të dërguarit e Tij, duke thënë: “Ne disa i besojmë e disa nuk i besojmë” dhe duke dashur që kështu të zgjedhin një rrugë të ndërmjetmepikërisht ata janë mohuesit e vërtetë. Ne kemi përgatitur dënim poshtërues për mohuesit."(En Nisa, 150-151)

Pra, ne muslimanët besojmë në Allahun dhe në Ditën e Fundit, ashtu siç na urdhëroi Allahu. Gjithashtu u besojmë

të gjithë profetëve dhe librave të mëparshëm. Allahu i Lartësuar thotë

﴿ءَامَنَ ٱلرَّسُولُ بِمَآ أُنزِلَ إِلَيۡهِ مِن رَّبِّهِۦ وَٱلۡمُؤۡمِنُونَۚ كُلٌّ ءَامَنَ بِٱللَّهِ وَمَلَٰٓئِكَتِهِۦ وَكُتُبِهِۦ وَرُسُلِهِۦ لَا نُفَرِّقُ بَيۡنَ أَحَدٖ مِّن رُّسُلِهِۦۚ وَقَالُواْ سَمِعۡنَا وَأَطَعۡنَاۖ غُفۡرَانَكَ رَبَّنَا وَإِلَيۡكَ ٱلۡمَصِيرُ٢٨٥﴾ [البقرة: 285]

"I Dërguari beson në atë (Kuranin) që i është shpallur nga Zoti i tij e po ashtu dhe besimtarët: të gjithë besojnë në Allahun, engjëjt e Tij, librat e Tij dhe të dërguarit e Tij (duke thënë): "Ne nuk bëjmë dallim mes asnjërit prej të dërguarve të Tij." Ata thonë: "Ne dëgjojmë dhe bindemi. Faljen Tënde kërkojmë, o Zoti Ynë, dhe te Ti do të kthehemi!"(El Bekare, 285)

## Çka është Kurani i madhëruar?

Kurani i madhëruar është fjala e Allahut të Lartësuar dhe shpallja e Tij që ia zbriti të Dërguarit të fundit, Muhamedit ﷺ, dhe ai është mrekullia më e madhe që tregon vërtetësinë e profecisë së tij. Kurani i madhëruar është i vërtetë në vendimet e tij dhe i saktë në lajmet e tij.Allahu i sfidoi përgënjeshtruest që të sjellin qoftë dhe një sure të ngjashme me atë të Kuranit, por ata nuk mundën ta bënin këtë, për shkak të madhështisë që ka dhe përmbajtjes së tij gjithëpërfshirëse për çdo gjë që ndërlidhet me njeriun në këtë botë dhe në botën tjetër. Ai gjithashtu i përfshin të gjitha të vërtetat e besimit në

të cilat duhet besuar.Ai gjithashtu ngërthen në vete urdhrat dhe ndalesat që njeriu duhet t'i ndjekë në raport me Zotin, me vetveten dhe me njerëzit e tjerë. Të gjitha këto janë me një stil të lartë të retorikës dhe elokuencës.Po ashtu ai ngërthen në vete shumë dëshmi racionale dhe fakte shkencore që tregojnë se ky Libër nuk mund të jetë nga krijimi i njeriut, por përkundrazi është Fjala e Zotit të njerëzimit.

## Ç'është Islami?

Islami është dorëzim ndaj Allahut të Lartësuar përmes teuhidit (duke e veçuar me adhurim), nënshtrim ndaj Tij nëpërmjet adhurimit, zbatim i ligjit të Tij me kënaqësi e pranim dhe mohim i çdo gjëje që adhurohet përveç Allahut.

Allahu i çoi të dërguarit me një mesazh të vetëm: thirrja për ta adhuruar vetëm Allahun, pa ortak, dhe mohimi i çdo gjëje që adhurohet përveç Allahut.

Islami është feja e gjithë profetëve, thirrja e tyre ishte e njëjtë, porse ligjet i kishin të ndryshme. Muslimanët sot janë të vetmit që i përmbahen fesë së saktë që u soll nga të gjithë profetët. Mesazhi i Islamit në këtë kohë është e vërteta dhe ai është mesazhi i fundit i Krijuesit për njerëzimin.Zoti që dërgoi Ibrahimin, Musain dhe Isain (alejhim selam) është Ai që e dërgoi të Dërguarin e

fundit, Muhamedin ﷺ. Ligji i Islamit (me profetin Muhamed ﷺ) erdhi si shfuqizues i ligjeve para tij.

Të gjitha fetë të cilave njerëzit sot u përmbahen, përveç Islamit, janë fe të fabrikuara nga njerëzit ose ishin fe hyjnore dhe, më pas, ndërhyri dora e njeriut e u bënë një përzierje e rrënojave mitike, legjendave të trashëguara dhe përpjekjeve njerëzore.

Sa i përket fesë së muslimanëve, ajo është fe e qartë që nuk ndryshon. Po ashtu adhurimet që ua kushtojnë Allahut janë të njëjta: të gjithë i falin pesë kohët e namazeve, e japin zekatin e pasurisë së tyre dhe agjërojnë muajin Ramazan. Kushtetutë e tyre është Kurani i madhërishëm dhe ai është një Libër në të gjitha vendet. Allahu i Lartësuar thotë

﴿... ٱلْيَوْمَ أَكْمَلْتُ لَكُمْ دِينَكُمْ وَأَتْمَمْتُ عَلَيْكُمْ نِعْمَتِي وَرَضِيتُ لَكُمُ ٱلْإِسْلَٰمَ دِينًاۚ فَمَنِ ٱضْطُرَّ فِي مَخْمَصَةٍ غَيْرَ مُتَجَانِفٍ لِّإِثْمٍ فَإِنَّ ٱللَّهَ غَفُورٌ رَّحِيمٌ۝٣﴾ [المائدة: 3]

"Sot jua përsosa fenë tuaj, e plotësova dhuntinë Time ndaj jush dhe zgjodha që Islami të jetë feja juaj. Por kushdo që është i shtrënguar nga uria (dhe ha çfarë është e ndaluar), pa pasur qëllim të bëjë gjynah, do të shohë se Allahu është Falës e Mëshirëplotë."(El Maide, 3)

Allahu i Lartësuar në Kuranin e madhëruar thotë

﴿قُلۡ ءَامَنَّا بِٱللَّهِ وَمَآ أُنزِلَ عَلَيۡنَا وَمَآ أُنزِلَ عَلَىٰٓ إِبۡرَٰهِيمَ وَإِسۡمَٰعِيلَ وَإِسۡحَٰقَ وَيَعۡقُوبَ وَٱلۡأَسۡبَاطِ وَمَآ أُوتِيَ مُوسَىٰ وَعِيسَىٰ وَٱلنَّبِيُّونَ مِن رَّبِّهِمۡ لَا نُفَرِّقُ بَيۡنَ أَحَدٖ مِّنۡهُمۡ وَنَحۡنُ لَهُۥ مُسۡلِمُونَ٨٤ وَمَن يَبۡتَغِ غَيۡرَ ٱلۡإِسۡلَٰمِ دِينٗا فَلَن يُقۡبَلَ مِنۡهُ وَهُوَ فِي ٱلۡأٓخِرَةِ مِنَ ٱلۡخَٰسِرِينَ٨٥﴾

[آل عمران: 84-85]

"Thuaj (o Muhamed): “Ne besojmë Allahun, atë që na është shpallur neve, atë që i është shpallur Ibrahimit, Ismailit, Ishakut, Jakubit, Esbatëve (bijve të tij) dhe në atë që i është dhënë Musait, Isait dhe profetëve nga Zoti i tyre. Ne nuk bëjmë asnjë dallim midis tyre dhe Ne vetëm Atij (Allahut) i përulemi.” Kush kërkon tjetër fe përveç Islamit, nuk do t’i pranohet dhe ai në botën tjetër do të jetë i humbur."(Alu Imran, 84-85)

Feja islame është një program gjithëpërfshirës ndaj jetës, në përputhje me natyrshmërinë e pastër njerëzore dhe arsyen e shëndoshë, rrjedhimisht atë e pranojnë shpirtat e drejtë. Ajo është e përligjuar nga Krijuesi madhështor për krijesat e Tij dhe është fe e mirësisë dhe lumturisë për të gjithë njerëzit në këtë botë dhe në botën tjetër; nuk e dallon një racë nga tjetra, e as një ngjyrë mbi tjetrën. Njerëzit në Islam konsiderohen të njëjtë dhe dallojnë nga njëri-tjetri vetëm me vepra të mira.

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿مَنۡ عَمِلَ صَٰلِحٗا مِّن ذَكَرٍ أَوۡ أُنثَىٰ وَهُوَ مُؤۡمِنٞ فَلَنُحۡيِيَنَّهُۥ حَيَوٰةٗ طَيِّبَةٗۖ وَلَنَجۡزِيَنَّهُمۡ أَجۡرَهُم بِأَحۡسَنِ مَا كَانُواْ يَعۡمَلُونَ ٩٧﴾ [النحل: 97]

"Cilindo mashkull ose femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira që ka bërë."(En Nahl, 97)

## Islami është rruga drejt lumturisë

Islami është fe e të gjithë profetëve dhe është feja e Allahut për të gjithë njerëzit, e nuk është e veçantë për arabët.

Islami është rruga drejt lumturisë së vërtetë në këtë botë dhe begatisë së vazhdueshme në botën tjetër.

Islami është feja e vetme që i plotëson nevojat e shpirtit e të trupit dhe i zgjidh të gjitha problemet njerëzore. Allahu i Lartësuar thotë

﴿قَالَ ٱهۡبِطَا مِنۡهَا جَمِيعَۢاۖ بَعۡضُكُمۡ لِبَعۡضٍ عَدُوّٞۖ فَإِمَّا يَأۡتِيَنَّكُم مِّنِّي هُدٗى فَمَنِ ٱتَّبَعَ هُدَايَ فَلَا يَضِلُّ وَلَا يَشۡقَىٰ ١٢٣ وَمَنۡ أَعۡرَضَ عَن ذِكۡرِي فَإِنَّ لَهُۥ مَعِيشَةٗ ضَنكٗا وَنَحۡشُرُهُۥ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِ أَعۡمَىٰ ١٢٤﴾ [طه: 123-124]

(123) Ai (Allahu) tha: "Zbritni prej Xhenetit që të dy (Ademi dhe djalli)! Do të jeni armiq të njëri-tjetrit. Kur t'ju

vijë udhëzim nga ana Ime, kush do ta pasojë udhëzimin Tim, as do të humbë, as do të bjerë në mjerim. Kushdo që i kthen shpinën Këshillës Sime, do të ketë jetë të mjeruar dhe Ne, në Ditën e Kiametit, do ta ringjallim të verbër."(Taha, 123-124)

## Çfarë përfitoj nëse bëhem musliman?

Nëse njeriu bëhet musliman, atëherë do të gëzojë përfitime madhështore, prej të cilave:

- Fitorja dhe nderi në këtë botë, respektivisht që njeriu të jetë rob i Allahut, përndryshe ai do të jetë rob i epshit, i shejtanit dhe i dëshirave.

- Fitorja në botën tjetër, respektivisht që Allahu ta falë, të jetë i kënaqur me të, ta futë në Xhenet dhe kështu ta fitojë kënaqësinë dhe lumturinë e përjetshme dhe të shpëtojë nga dënimi i Zjarrit.

- Ditën e Kiametit, besimtari do të jetë me pejgamberët, të sinqertët, dëshmorët dhe punëmirët. Sa shoqëri e mirë që është kjo! E, kushdo që nuk beson, do të jetë me tiranët, të këqijtë, kriminelët dhe keqbërësit.

- Ata që Allahu do t'i futë në Xhenet do të jetojnë në lumturi të përjetshme; pa vdekje, sëmundje, dhimbje, pleqëri e pikëllim. Ai do t'ua plotësojë dëshirat për çdo

gjë që ua ka ënda, ndërsa ata që do të hyjnë në Zjarr do të jenë në dënim të përjetshëm e të pandërprerë.

- Në Xhenet ka kënaqësi që asnjë sy nuk i ka parë, asnjë vesh nuk i ka dëgjuar dhe asnjë njeri nuk i ka marrë me mend. Argument për këtë është Fjala e Allahut të Lartësuar

﴿مَنْ عَمِلَ صَٰلِحًا مِّن ذَكَرٍ أَوْ أُنثَىٰ وَهُوَ مُؤْمِنٌ فَلَنُحْيِيَنَّهُۥ حَيَوٰةً طَيِّبَةً ۖ وَلَنَجْزِيَنَّهُمْ أَجْرَهُم بِأَحْسَنِ مَا كَانُوا۟ يَعْمَلُونَ ۝٩٧﴾ [النحل: 97]

"Cilindo mashkull e femër që kryen vepra të mira, duke qenë besimtar, Ne do ta bëjmë që të kalojë jetë të bukur dhe do ta shpërblejmë sipas veprave më të mira që ka bërë."(En Nahël, 97)Po ashtu Allahu i Lartësuar thotë ﴿ "Askush nuk di se çfarë gëzimesh janë fshehur për ta (në jetën tjetër), si shpërblim për punët e mira që kanë bërë."(Es Sexhde, 17)

## Çfarë humbas nëse e refuzoj Islamin?

Njeriu do të humbasë diturinë dhe njohjen më madhështore, që është njohja dhe dituria rreth Allahut. Do të humbasë besimin në Allahun, i cili i jep njeriut siguri dhe qetësi në këtë botë dhe lumturi të përjetshme në botën tjetër.

Njeriu do të humbasë leximin e studimin e Librit më të madh që Allahu ua ka shpallur njerëzve dhe besimin në këtë Libër madhështor.

Njeriu do të humbasë besimin në profetët e mëdhenj, ashtu siç do të humbasë shoqërinë e tyre në Xhenet në Ditën e Kiametit, kështu që do të jetë në shoqërinë e shejtanëve, kriminelëve dhe tiranëve në zjarrin e Xhehenemit. Eh, sa shtëpi e fqinjësi e keqe që është ajo!

Allahu i Lartësuar thotë:

﴿... قُلۡ إِنَّ ٱلۡخَٰسِرِينَ ٱلَّذِينَ خَسِرُوٓاْ أَنفُسَهُمۡ وَأَهۡلِيهِمۡ يَوۡمَ ٱلۡقِيَٰمَةِۗ أَلَا ذَٰلِكَ هُوَ ٱلۡخُسۡرَانُ ٱلۡمُبِينُ ١٥ لَهُم مِّن فَوۡقِهِمۡ ظُلَلٞ مِّنَ ٱلنَّارِ وَمِن تَحۡتِهِمۡ ظُلَلٞۚ ذَٰلِكَ يُخَوِّفُ ٱللَّهُ بِهِۦ عِبَادَهُۥۚ يَٰعِبَادِ فَٱتَّقُونِ ١٦﴾ [الزمر: 15-16]

Thuaj: "Të humburit e vërtetë janë ata që do të humbin veten dhe familjen e tyre në Ditën e Kiametit. Ja, kjo është humbja e qartë!" Ata do të mbulohen me shtresa zjarri nga sipër dhe nga poshtë. Me këtë, Allahu i tremb robërit e Vet. "O robërit e Mi, më kini frikë Mua!"(Ez Zumer, 15-16)

